# D U A J A E H A T M E S

**Eudhu Billahi Minesh-shejtanirr Rraxhimi**
**Biismil-lahirr Rrahmanirr Rrahimi**

-Falënderimi dhe lavdia i takojnë vetëm Allahut Fuqiplotë, Krijuesit të të gjitha botëve. Paqja dhe mëshira e Tij, si dhe përshëndetjet dhe uratat tona qofshin për Muhamedin a.s., për shokët e tij, familjen e tij, si dhe për të gjithë ata që e pasojnë rrugën e tij deri në ditën e gjykimit.
O Allah, më mëshiro më Kuran, bëjë atë prijatarë, dritë, udhëzim dhe mëshirë për neve.
Na përkujto prej tij atë që e kemi harruar, dhe na mëso atë që nuk e dimë. Na bëjë prej atyre që e lexojnë atë gjatë ditës dhe natës.
O Zoti i gjithësisë të lutemi, bëje Kur'anin pranverë të zemrave tona, dritë të gjokseve tanë, si dhe ngushëllues dhe largues të pikëllimit tonë.
Bëje Kuranin argument dhe dëshmi për neve e jo kundër nesh O Zoti i gjithësisë.
O Zot ma përmirëso mua fenë e cila është mbrojtje për mua, na përmirëso neve këtë botë në të cilën jetojmë, na përmirëso gjendjen tonë në botën tjetër në të cilën do të kthehemi,-ringjallemi, dhe na shto jetën tonë në punë të mira dhe të hajrit, si dhe na shpëto me vdekje nga veprat e dëmshme.
O Zot bëje jetën më të mirë për mua përfundimin e saj,veprën më të mirë atë të fundit, dhe ditën më të mirë atë ditë kur do të takohemi me Ty.
O Zot të lusim për një jetë të mirë dhe të rehatshëm, vdekje të ndershme,dhe kthim te Ti jo përbuzës e as dëshpërues.
O Zot na forco në fenë tonë, na rëndo peshoren e veprave tona të mira,na vërteto imanin tonë, na ngrit vlerën , na prano namazin, dhe na i falë mëkatet.
Bëna të mundur me mëshirën Tënde ta arrijmë xhenetin Firdeus.
O Zot bëna të mundur ti përfundojmë të gjitha veprat tona mbarë e mirë,ruana nga përbuzja dhe nënçmimi në këtë botë, si dhe nga dënimi në botën tjetër.
O Zot mos e lë asnjë mëkat pa na e falë,dhe asnjë mërzi pa na e larguar,dhe asnjë borxh pa na e përfunduar dhe lehtësuar,dhe asnjë prej kërkesave të kësaj bote pa na e plotësuar. Ashtu si je razi dhe i kënaqur Ti o Zoti Ynë.
Bëna prej atyre që frika dhe droja ndaj Teje i ndalon ata nga mëkatet ndërsa dashuria dhe përkulja ndaj Teje i ofron te xheneti Yt.
Forcona me durim që me lehtë t'i tejkalojmë vështirësitë e kësaj bote.
O Zot dhurona dhe falna trashëgimtarë të devotshëm, dhe na ndihmo kundër atyre që na bënë padrejtësi. Ndihmona që mos të na godasin fatkeqësitë në fenë tonë, Mos e bëj këtë botë prioritet tonë, e as diturinë tonë vetëm për interes të kësaj bote..
O Zot bëre vendin tonë vend të qetë, të rehatshëm, sigurt dhe të bereqetshëm deri në ditën e gjykimit. Dhe na ndihmo kundër armiqve Tu dhe tanë.
O Zot mos na lerë në dorën e atij që Ty nuk të frikohet, e ndaj neve nuk ka mëshirë.
O Zot përmirësoje gjendjen tonë dhe gjendjen e të gjithë myslimanëve kudo që të jenë ata në punë të mira dhe të mbara.
O Zot na i falë mëkatet tona si dhe të vëllezërve tanë të cilët na paraprinë me iman, dhe mos na bëjë që zemrat tona të ndjejnë urrejtje ndaj besimtarëve, Vërtet ti je Falës dhe Mëshirues.
O Zot na jap të mira në këtë botë, të mira në botën tjetër dhe na shpëto nga dënimi i zjarrit.
O Zot na largo nga mëkatet ashtu si i largove lindjen nga perëndimi.
O Zot bëna neve , familjet tona dhe pasardhësit tanë prej shërbëtorëve dhe hyzmeqarëve të kësaj feje si dhe prej atyre që e falin namazin .
O Zot na falë neve, prindërit tanë dhe të gjithë myslimanët në atë ditë kur do të bëhet llogaria përfundimtare.
Amin, Amin, Amin O më i mëshirshmi i Mëshiruesve.
Subhane rabbike rabil Izzeti amma jesifunë, ve selamun alel murselin, wel hamdu lilahi rabbil alemin. we sal-lAllahume ala resulina Muhemmdein ve ala alihi ve sahbihi exhmein.